# Vlera e shtimit të agjërimit vullnetar në muajin Muharrem

﴿ فضل الإكثار من صيام النفل في شهر المحرم ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ فضل الإكثار من صيام النفل في شهر المحرم ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

*Pyetja:* A është prej synetit shtimi i agjërimit në muajin Muharrem? Ky muaj a ka ndonjë veçori prej muajve të tjerë?

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ...

Muaji Muharrem është muaji i parë i muajve hënorë dhe është një nga katër muajt 'Hurum' (në të cilët ndalohet lufta). Allahu i lartësuar thotë:

*"Te All-llahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas hënës), ashtu si është në librin e All-llahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj). Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata juve pa dallim, e dijeni se All-llahu është me ata që ruhen (të këqijave)."* (Et-Tevbe: 36)

Buhariu dhe Muslimi transemtojnë nga Ebu Bekrete (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

*"Koha është rrotulluar në formën që e kishte ditën kur Allahu krijoi qiejtë dhe tokën. Viti përbëhet prej dymbëdhjetë muajve, katër prej tyre janë 'Hurum'. Tre janë të njëpasnjëshëm si: Dhul Kade, Dhul Hixhe dhe Muharremi dhe Rexhebi është tek. E ai është muaji që është mes Xhumades dhe Shabanit."* [1]

Gjithashtu është vërtetuar nga i Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) se agjërimi më i vlefshëm pas Ramazanit është agjërimi i muajit Muharrem. Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të ka thënë: I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Tij qofshin mbi të) ka thënë:

*"Agjërimi më i vlefshëm pas agjërimit të muajit të Ramazanit është ai i muajit të Allahut, Muharremit dhe namazi më i vlefshëm pas farzeve është namazi i natës."* [2]

**Fjala e tij: (Muajit të Allahut)** Bashkëngjitja e muajit emrit të Allahut aludon në madhërimin e tij. El Karij thotë: Se më afër është që për qëllim është i tëri muaji Muharrem.

---

[1] Buhariu me nr: 3167 dhe Muslimi me nr: 1679.
[2] Muslimi me nr: 1163.

Por, është vërtetuar se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) nuk e ka agjëruar asnjë muaj të plotë përveç Ramazanit kështu që nga ky hadith kuptojmë nxitjen për shtimin e agjërimit në muajin Muharrem dhe jo agjërimin e plotë të tij.

*E Allahu e dinë më së miri.*